# Gjykimi për magjinë dhe fallin dhe mënyra e shërimit

حكم السحر والكهانة وما يتعلق بها

< باللغة الألبانية >

Shejh Abdul-Aziz ibn Baz

Përktheu: Shuajb Rexha

Redaktoi: Jusuf Kastrati

# Gjykimi për magjinë dhe fallin dhe mënyra e shërimit prej saj

Lavdërimi i përket vetëm Allahut, salavatet dhe selamet qofshin mbi atë, pas të cilit nuk ka më profet. Kohëve të fundit janë shtuar fallxhorët, të cilët pretendojnë se janë në gjendje të shërojnë, por që në të vërtetë kurojnë nëpërmjet magjisë, ndaj duke pasur parasysh përhapjen që po njeh kjo dukuri në disa vende, duke shfrytëzuar naivitetin e atyre njerëzve të cilët i ka pushtuar injoranca, e pashë të nevojshme të bëj të qartë rrezikun e madh që ka kjo çështje për Islamin dhe muslimanët, për vetë faktin që kjo vepër mbart në vetvete lidhjen e zemrës me dikë tjetër përveç Allahut, duke i varur shpresat dhe duke kërkuar derman te krijesa, po ashtu përmban dhe kundërshtimin e fesë së Allahut dhe udhëzimit të Profetit, salallahu alejhi ue sel-lem. Po e bëj diçka të tillë për hir të Allahut në formë këshille për robërit e Tij.

Me ndihmën e Allahut them:

Që të gjithë dijetarët janë dakord se lejohet kurimi dhe përdorimi i ilaçeve. Muslimanit i lejohet që të shkojë te doktori i sëmundjeve që kanë të bëjnë më organet e brendshme, te

neurologu, i lejohet të konsultohet me mjekun kirurg e kështu me radhë, në mënyrë që të përcaktohet lloji i sëmundjes dhe të kurohet me ilaçet që i nevojiten, të cilat janë të lejuara me sheriat, në varësi të njohurive mjekësore. Kjo gjë lejohet sepse është zbatim i shkaqeve të zakonshme të cilat Allahu i ka krijuar për shërim dhe kjo nuk bie ndesh me mbështetjen tek Allahu, sepse Ai e ka dërguar sëmundjen dhe në të njëjtën kohë ka dërguar edhe ilaçin e asaj sëmundjeje, atë ilaç e dinë disa e disa jo, por Allahu nuk e ka konsideruar mjekimin e robërve të Tij të ndaluar:

Por nuk i lejohet të sëmurit që të shkojë te fallxhorët, të cilët pretendojnë zbulimin dhe njohjen e të fshehtave, duke u kërkuar atyre që t'i përcaktojnë llojin e sëmundjes. Gjithashtu, nuk i lejohet të sëmurit që t'i besojë fjalëve të tyre, sepse ata flasin me hamendje, duke u përpjekur t'ia qëllojnë njohjes së të fshehtës, ose flasin duke përdorur xhinët dhe duke u kërkuar atyre që t'i ndihmojnë për realizimin e qëllimeve të tyre. Gjykimi për këta njerëz është kufri dhe humbja, nëse pretendojnë njohjen dhe zbulimin e së fshehtës. Imam Muslimi ka transmetuar në Sahihun e tij se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: *"Kush shkon te fallxhorët dhe i pyet për diçka, atij nuk i pranohet namazi për 40 ditë."*

Po ashtu, transmetohet nga Ebu Hurejra, radijAllahu anhu, se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: *"Kush shkon te fallxhori dhe i beson fjalëve të tij, e ka mohuar atë që i është zbritur Muhamedit, salallahu alejhi ue selam." Këtë hadith e transmeton Ebu Daudi dhe po ashtu gjendet në të katër Sunenet. Ndërsa Hakimi e ka saktësuar hadithin nga Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, me këtë tekst: "Kush shkon te fallxhori ose te parashikuesi i së ardhmes dhe i beson fjalëve të tij, e ka mohuar atë që i është shpallur Muhamedit, salallahu alejhi ue selam."*

Transmetohet nga Imran ibn Husejn, radijAllahu anhu, i cili tha: Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: *"Nuk është prej nesh ai që bën supersticione (beson në bestytni), as ai që i kërkon dikujt tjetër ta bëjë për të, nuk është prej nesh ai që hedh fall, as ai që i kërkon dikujt tjetër ta bëjë për të, nuk është prej nesh ai që bën magji ose kërkon që të bëhet magji për të. Kush shkon tek fallxhori dhe i beson fjalëve të tij, e ka mohuar atë që i është zbritur Muhamedit, salallahu alejhi ue selam."* [E ka transmetuar Bezari me zinxhir të mirë.]

Këto hadithe të nderuara tregojnë qartë ndalimin e shkuarjes te fallxhorët, te parashikuesit e së ardhmes, te magjistarët dhe të ngjashmit me ta si dhe ndalimin e të pyeturit dhe besimit të fjalëve të tyre. Prijësit, sundimtarët, të ngarkuarit me

përgjegjësinë e ndryshimit të së keqes dhe çdokush që ka pushtet, e kanë detyrë që t'i ndalojnë njerëzit nga shkuarja nëpër fallxhorë etj. si dhe të ndalojnë kryerjen e këtyre veprimeve në tregje, në rrugë apo ambiente të tjera publike dhe t'i qortojnë me mënyrën më të ashpër si praktikuesit, ashtu edhe ata që u shkojnë pas.

Nuk u lejohet muslimanëve që të mashtrohen me disa të vërteta që thonë dhe as të mashtrohen me numrin e shumtë të njerëzve që u drejtohen si pasojë e padijes, sepse ata janë gënjeshtarë dhe njerëz të prishur. Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, e ka ndaluar shkuarjen tek ta, të pyeturit ata dhe besimin e fjalëve që thonë, sepse kjo është diçka shumë e urryer që mbart me vete rrezik të madh dhe përfundim të shëmtuar.

Gjithashtu, në këto hadithe ka argument të qartë se fallxhorët dhe magjistarët janë kafira (jobesimtarë), sepse pretendojnë njohjen dhe zbulimin e dijes së fshehtë, gjë e cila është kufër dhe sepse ata nuk ia arrijnë qëllimit të tyre, veçse nëpërmjet përdorimit të xhinëve dhe adhurimit që u bëjnë atyre, gjë që po ashtu është kufër dhe shirk.

Ai që u beson fjalëve të atyre që pretendojnë njohjen e dijes së fshehtë, është njësoj si ata. Çdokush që i pranon ato gjëra të cilat ata pretendojnë se i dinë, le ta ketë të qartë se Profeti, salallahu

alejhi ue sel-lem, është i distancuar prej tij. Nuk i lejohet muslimanit t'i nënshtrohet kurimit të tyre (të pretenduar), si për shembull, shkrimi i fjalëve të pakuptueshme të shoqëruara me vija e vizatime ose shkrirja e plumbit e trillime të tjera si këto, të cilat i kanë zakon t'i bëjnë. Këto përbëjnë fall, magji dhe mashtrim të njerëzve. Kush i pëlqen veprat e tyre le ta dijë se po i përkrah dhe ndihmon në kufrin dhe në të kotën e tyre. Nuk i lejohet asnjë muslimani të shkojë tek ata apo t'i drejtojë pyetje të sikurse kjo: "Me kë do të martohet djali im?" ose ndonjë i afërm tjetër, apo t'i pyesë për lidhjet bashkëshortore mes dy të martuarve, për dashurinë mes tyre, për armiqësinë, për ndarjen etj., apo çfarë ndodh në familjet e të tjerëve, të gjitha këto janë prej të fshehtave që nuk i di askush përveç Allahut.

Magjia është nga ato vepra të ndaluara, të cilat konsiderohen kufër, sikurse tha Allahu në historinë e dy engjëjve në suren El-Bekare: **"… Këta engjëj nuk i mësonin dikujt magjinë, pa i thënë: Ne jemi dërguar sprovë, prandaj ti mos u bëj mohues (duke mësuar a duke ushtruar magjinë)!" Dhe njerëzit mësuan nga këta të dy se si t'i ndajnë bashkëshortët. Por magjistarët nuk mund t'i bëjnë dëm askujt pa lejen e Allahut. E megjithatë, njerëzit mësojnë nga ata gjëra që i dëmtojnë e nuk u bëjnë dobi. Në të vërtetë, ata e dinin se ai që e përvetësonte këtë**

**mjeshtëri, nuk do të kishte kurrfarë të mire në jetën tjetër. Eh, sa e keqe është ajo për të cilën shitën shpirtrat e veta! Ah, sikur ta dinin ata!"** [Bekare: 102]

Ky ajet tregon se magjia është kufër dhe se magjistarët mund të shkaktojnë ndarje mes burrit dhe gruas. Po ashtu, tregon se vetë magjia nuk mund të sjellë dëm a dobi, por ndikimi i saj ndodh me lejen e Allahut dhe dëshirën e Tij universale, sepse Allahu është Ai që ka krijuar të mirën dhe të keqen. Dëmi dhe humbja që po përhapin këta shpifës është shtuar shumë, të cilët i trashëguan këto njohuri nga idhujtarët, duke i mashtruar me to mendjelehtët, *Ina lil-Lahi ue ina ilejhi raxhiunë* (Të Allahut jemi dhe tek Ai do të kthehemi) *ue HasbunaAllahu ue nimel uekil* (Na mjafton Allahu dhe sa mbrojtës i mirë është Ai).

Gjithashtu, ky ajet tregon se ata të cilët mësojnë magjinë, në të vërtetë po mësojnë diçka që u sjell dëm dhe nuk u bën dobi, dhe se nuk meritojnë tek Allahu asnjë pjesë mirësie, apo të drejte. Ky është kërcënim i ashpër që tregon për dështimin e tyre si në dynja ashtu edhe në Ahiret dhe tregon se ata e shitën veten e tyre për çmimin më të ulët, ndaj dhe Allahu i përçmoi për këtë duke thënë: **"Eh, sa e keqe është ajo për të cilën shitën shpirtrat e veten! Ah, sikur ta dinin ata".** [Bekare: 102]

E lusim Allahun të na ruajë nga sherri i magjistarëve, i fallxhorëve dhe i të gjithë mashtruesve. E lusim Allahun t'i ruajë muslimanët nga e keqja e të lartpërmendurve dhe e lusim Atë t'u japë sukses prijësve muslimanë që të jenë syçelur ndaj tyre dhe të zbatojnë gjykimin e Allahut mbi ta, në mënyrë që të çlirohen njerëzit nga dëmi i tyre dhe i veprave të tyre të ndyra. Me të vërtetë Ai është Bujar që jep shumë.

Allahu ka ligjëruar për robërit e Tij mbrojtje me të cilën mbrohen nga e keqja e magjisë, përpara se të ndodhë ajo dhe gjithashtu u ka mësuar atyre se me çfarë të shërohen pasi të ndodhë ajo, e gjitha kjo është mirësi dhe mëshirë nga Allahu për robërit e Vet. Më poshtë do të sqarojmë ato gjëra të lejuara me sheriat me të cilat mbrohemi nga rreziku i magjisë para se të ndodhë ajo dhe gjërat me të cilat shërohet pasi të ndodhë ajo. Gjëja më e rëndësishme dhe më e dobishme me të cilën mbrohemi nga magjia para se të ndodhë ajo është kryerja e këtyre dhikreve, leximi i ajetit Kursij pas çdo namazi farz, pas kryerjes së dhikreve që bëhen pas namazit. Po ashtu leximi i saj para gjumit. Ajetul Kursij është ajeti më madhështor në Kuran, ai është fjala e Allahut: **"Allahu! Askush nuk meriton të adhurohet me të drejtë përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje! Atë nuk e kaplon as dremitja, as gjumi! Atij i përket gjithçka që**

**gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij?! Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë pas (të shkuarën dhe të ardhmen e njerëzve), kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron. Kursi-u i Tij shtrihet mbi qiejt dhe Tokën (duke i përfshirë ato) dhe Ai nuk e ka të vështirë t'i ruajë ato. Ai është më i Larti, më Madhështori!"** [Bekare: 255]

Po ashtu, leximi i sureve: Ihlas, Felek dhe Nas pas çdo namazi farz, si dhe leximi i këtyre sureve nga tri herë në agim, në fillimin e ditës, pas namazit të sabahut dhe në fillimin e natës, pas namazit të akshamit dhe kur shtrihet për të fjetur. Gjithashtu, në fillim të natës lexon dy ajetet e fundit të sures Bekare, ato janë fjala e Allahut: **"I Dërguari beson në atë që i është shpallur (Kuranin) nga Zoti i tij e po ashtu dhe besimtarët, të gjithë besojnë në Allahun, engjëjt e Tij, librat e Tij dhe të dërguarit e Tij (duke thënë): "Ne nuk bëjmë dallim mes asnjërit prej të dërguarve të Tij". Ata thonë: "Ne dëgjojmë dhe bindemi. Faljen Tënde kërkojmë o Zoti Ynë dhe tek Ti do të kthehemi!"**

**Allahu nuk e ngarkon askënd përtej fuqisë që ka, në dobi të tij është e mira që bën, kurse në dëm të tij është e keqja që punon. Zoti ynë, mos na ndëshko për atë që harrojmë ose veprojmë pa**

**qëllim! Zoti ynë, mos na ngarko barrë të rëndë, ashtu si i ngarkove ata para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me diçka që nuk mund ta bartim! Na i shlyej gjynahet tona, na i fal ato dhe na mëshiro! Ti je Zoti Ynë! Prandaj na jep fitore kundër atyre që nuk besojnë!”** [Bekare: 285-286]

Është saktësuar se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: “Kush e lexon ajetin e Kursisë gjatë natës do të jetë nën mbrojtjen e Allahut dhe nuk do t’i afrohet shejtani deri në agim”.

Është saktësuar se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: “Kush i lexon dy ajetet e fundit të sures Bekare gjatë natës, i mjaftojnë atij për atë natë”. Kuptimi i këtij hadithi (Allahu e di më së miri) është se këto dy ajete i mjaftojnë si mbrojtje nga çdo e keqe.

Prej duave mbrojtëse është po ashtu edhe kërkimi i mbrojtjes me fjalët e Përsosura të Allahut nga e keqja që Allahu ka krijuar. Besimtari e thotë këtë dua natën dhe ditën, dhe kur hyn ose qëndron diku, qoftë në ndërtesë, në shkretëtirë, në det ose kur udhëton me avion etj., sepse Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: *“Kush qëndron diku dhe thotë: Eudhu bi kelimatil-Lahi et-tammati min sherri ma khalek (Mbrohem me fjalët e Përsosura të Allahut nga e keqja e çdo gjëje që Ai ka krijuar), nuk*

*do t'i bëjë dëm atij asgjë (nuk do ta gjejë asnjë e keqe) derisa të largohet nga ai vend".*

Po ashtu, është e pëlqyeshme që muslimani ta thotë, në mëngjes dhe në mbrëmje, nga tri herë këtë dua: *Bismilahi el-ledhi la jedurru me'asmihi shej'un fil-erdi ue la fis-semai ue hue es-Semiu el-Alijm (*Me emrin e Allahut me të cilin nuk të bën dëm asgjë as në qiej e as në tokë. Ai është më Dëgjuesi, më i Dijshmi), sepse është saktësuar se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, i nxiste besimtarët për ta thënë këtë dua, e cila shërben si shkak për të shpëtuar nga çdo e keqe.

Ky dhikër dhe këto dua konsiderohen ndër shkaqet më të forta për ruajtjen nga dëmi i magjisë dhe i të këqijave të tjera, nëse robi kujdeset dhe i thotë vazhdimisht me besim, sinqeritet, bindje të sigurt në fjalët e Allahut dhe me mbështetje tek Ai. Gjithashtu, këto dua konsiderohen si armët më të forta për zhdukjen dhe shkatërrimin e magjisë pasi të ndodhë ajo, duke e shoqëruar këtë dhikër me përulje dhe nënshtrim ndaj Allahut, duke iu lutur Atij që t'ia largojë këtë dëm dhe të keqe që i ka rënë.

Ndër duatë që janë saktësuar nga Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, për shërimin e magjisë e të tjera veç saj, është ajo dua me të cilën Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, u bënte rukje shokëve

të tij: *Allahume Raben-nasi edh-hibil be`se ueshfi ente esh-Shafij la shifae il-la shifauke, shifaen la jugadiru sekamen* (O Allah, Ti je Zoti i njerëzve, largoje këtë të keqe dhe shëroje, sepse Ti je Shëruesi, nuk ka shërim veç shërimit tënd. Shëroje me shërim të atillë që nuk lë pas vetes aspak sëmundje). E thotë këtë tri herë.

Po ashtu është duaja të cilën Xhibrili, alejhis-selam, ia lexoi Profetit, salallahu alejhi ue sel-lem: *Bismilahi erkijke min kuli shej`in ju`dhijke ue min sherri kuli nefsin eu ajnin hasid, Allahu jeshfijke Bismilahi erkijke* (Me emrin e Allahut po të bëj rukje nga çdo gjë që të lëndon dhe nga e keqja e çdo shpirti dhe syri ziliqar. Allahu të shëroftë! Me emrin e Allahut po të bëj rukje). E thotë këtë tri herë.

Ndër shërimet që përdoren kundër magjisë pasi të ndodhë (veçanërisht është shumë i dobishëm për bashkëshortin i cili nuk mund të bëjë marrëdhënie me gruan e tij) është të marrë 7 gjethe të njoma nga pema e sidrit, t`i shtypë ato dhe t`i hedhë në një enë me ujë që i mjafton për t'u larë, lexon në të ajetin e Kursisë, suret Kafirun, Ihlas, Felek dhe Nas, po ashtu dhe ajetet që flasin rreth magjisë në suret Araf, Junus dhe Taha. Ajetet në suren Araf janë: **"Atëherë Ne i kumtuam Musait: "Hidhe shkopin tënd!"- dhe ai filloi të gëlltiste gjithçka që trilluan ata. Në këtë mënyrë, doli në shesh e vërteta dhe dështoi ajo që**

**kishin bërë ata. Kështu, Faraoni dhe njerëzit e tij u mundën dhe u kthyen të poshtëruar."** [Araf: 117-119]

Ajetet në suren Junus janë: **"Faraoni tha: "M'i sillni të gjithë magjistarët e shkathët!" Pasi erdhën magjistarët, Musai u tha: "Hidhni ç'keni për të hedhur!" Kur ata i hodhën, Musai tha: "Kjo që keni sjellë ju është magji dhe vërtet Allahu do ta shkatërrojë atë. Allahu me siguri që do ta prishë punën e ngatërrestarëve. Allahu, me fjalën e Tij e forcon të Vërtetën, edhe sikur ta urrejnë keqbërësit këtë!"** [Junus: 79-82]

Ajetet në suren Taha janë: **"Ata thanë: "O Musa, ose hidh ti, ose të hedhim ne të parët." Ai tha: "Jo, hidhni ju! Dhe ja tek i dukeshin atij litarët dhe shkopinjtë e tyre se po rendnin vërtet, për shkak të magjisë së tyre. Atëherë Musai ndjeu frikë në vetvete. Ne i thamë: "Mos u frikëso, se, në të vërtetë ti do të fitosh! Hidhe atë që mban në dorën e djathtë: do të gëlltisë gjithçka që kanë bërë ata, sepse ajo që kanë bërë ata, është vetëm një mashtrim i magjistarëve; e, magjistari nuk do të ketë sukses kudo që të gjendet."** [Taha: 65-69]

Pasi i lexon këto ajete në një enë me ujë, atëherë pi prej tij tri gllënjka dhe pastaj lan trupin me atë ujë. Në këtë mënyrë do t'i largohet ajo që e ka goditur (në dashtë Allahu), nëse është e

nevojshme mund ta përsërisë këtë veprim për herë të dytë ose më shumë, derisa të shërohet; kjo gjë lejohet.

Ndër mënyrat e shërimit të magjisë, e cila në të njëjtën kohë është ndër gjërat më të vlefshme për zgjidhjen e magjisë, është të bëhen përpjekje për të gjetur vendndodhjen e magjisë, të groposur në tokë, të fshehur diku në mal, e variante të tjera si këto. Nëse e zbulon vendndodhjen e saj, e nxjerr nga andej dhe e asgjëson, atëherë magjia bëhet e pavlefshme dhe shkatërrohet. Këto pra janë disa nga gjërat me të cilat mbrohemi nga magjia dhe shërohemi prej saj, Allahu është Ai që jep sukses.

Shërimi i magjisë me anë të përdorimit të magjisë nuk lejohet, si për shembull: t’i bëjë ibadet xhinit, duke therur kurban për të a duke bërë lloje të tjera ibadeti. Kjo është nga veprat të cilat i nxit shejtani, madje është shirk i madh, ndaj është detyrë t’i ruheni kësaj gjëje. Po ashtu nuk lejohet kurimi i të sëmurit nëpërmjet fallxhorëve, mashtruesve, atyre që merren me bestytni dhe nuk lejohet përdorimi i gjërave që ata porosisin, pasi atyre nuk u zihet besë, sepse ata janë gënjeshtarë të këqij që mashtrojnë njerëzit dhe pretendojnë se njohin të fshehtën. Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, na e ka tërhequr vërejtjen që të mos shkojmë te njerëzit e tillë, të mos i pyesim dhe të mos i besojmë fjalëve të tyre, sikurse e sqaruam edhe në fillim të broshurës.

Është saktësuar se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, është pyetur për *en-Neshrah* dhe ai u përgjigj: “Ajo është prej veprave të shejtanit”. [Transmeton imam Ahmedi dhe Ebu Daudi me zinxhir të mirë.] En-Neshrah është zgjidhja e magjisë me magji të ngjashme nga një magjistar tjetër, duke shkuar te magjistari dhe duke i kërkuar që ta zgjidhë magjinë. Këto veprime i bënin njerëzit para ardhjes se Islamit.

Ndërsa zgjidhja e magjisë me rukje, dhikër dhe dua të transmetuara, ose me ilaçe të lejuara, nuk përbën problem dhe është e lejueshme, ashtu siç e qartësuam më sipër. Këtë gjë që sapo e sqaruam e ka shprehur qartë edhe dijetari i madh Ibn Kajimi dhe shejh Abdurrahman ibn Hasen në Fet-hul Mexhid, e dijetarë të tjerë veç këtyre.

E lus Allahun t’u japë sukses muslimanëve që të shpëtojnë nga çdo e keqe, t’i ruajë ata në fenë e tyre dhe t’i bëjë ta kuptojnë fenë dhe t’i ruajë nga çdo gjë që bie në kundërshtim me sheriatin.

Paqja dhe bekimi i qofhin mbi të Dërguarin e Allahut, mbi familjen dhe shokët e tij!

## Magjia që i bën gruaja burrit të vet[1]

Nga AbdulAziz ibn Baz drejtuar vëllait të nderuar...

Es-selamu alejkum ue rahmetullahi ue berakatuh.

Më arriti letra juaj (Allahu jua shtoftë udhëzimin), në të cilën pyesni lidhur me atë që ju ndodhi kur deshët të kryeni marrëdhënie me gruan tuaj të re dhe ku tregoni se keni shkuar te një hoxhë dhe keni marrë një fetua dhe ku tregoni se çfarë kishte bërë gruaja juaj e mëparshme, duke shkaktuar si pasojë pamundësinë tuaj për të kryer marrëdhënie me gruan e re.

Përgjigjja ime vijon si më poshtë:

Nëse gruaja e vjetër e pranon atë për të cilën akuzohet, ose kjo gjë vërtetohet nëpërmjet fakteve, atëherë ajo le ta dijë se ka vepruar diçka shumë të urryer, madje kufër dhe humbje, sepse vepra e saj është magji, të cilën Allahu e ka ndaluar dhe magjistari është kafir, ashtu sikurse ka thënë i Lartësuari: **“Ata pasuan atë që shejtanët thoshin në kohën e sundimit të Sulejmanit. Sulejmani nuk ishte mohues (i pafe), por shejtanët mohuan (ishin të pafe) duke ua mësuar njerëzve magjinë. Ndoqën dhe atë që u zbriti dy engjëjve në Babiloni, Harutit dhe**

[1] Përgjigjia ndaj kësaj pyetje është publikuar nga zyra e hirësisë së tij në datën 9/11/1387 h.

**Marutit, por këta engjëj nuk i mësonin ndokujt magjinë pa i thënë: Ne jemi dërguar sprovë, andaj ti mos u bëj mohues (duke mësuar apo ushtruar magjinë)!" Dhe njerëzit mësuan nga këta të dy se si t'i ndajnë bashkëshortët. Por magjistarët nuk mund t'i bëjnë dëm askujt pa lejen e Allahut. E megjithatë, njerëzit mësojnë nga ata gjëra që i dëmtojnë e nuk u bëjnë dobi. Në të vërtetë, ata e dinin se ai që e përvetësonte këtë mjeshtëri, nuk do të kishte kurrfarë të mire në jetën tjetër. Eh, sa e keqe është ajo për të cilën shitën shpirtrat e vet! Ah, sikur ta dinin ata!"** [Bekare: 102]

Ky ajet fisnik tregon se: magjia është kufër, se magjistari është kafir, se magjistarët mësojnë atë që u bën dëm dhe nuk u sjell dobi, se prej qëllimeve të tyre është ndarja mes burrit dhe gruas së tij dhe se magjistarët nuk kanë pjesë në Ahiret.

Transmetohet në hadithin e saktë se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: *"Largohuni nga shtatë gjynahet shkatërruese".* Ata thanë: *"Cilat janë ato o i Dërguar i Allahut?* Ai u përgjigj: *"T'i bësh Allahut shok, magjia, vrasja e atij njeriu që Allahu e ka ndaluar vrasjen e tij, përveç nëse e meriton, ngrënia e kamatës, ngrënia e pasurisë së jetimit, arratisja nga fushëbeteja dhe shpifja për besimtaret e ndershme e të pafajshme".*

Ai "hoxha" që të rekomandoi atë ilaçin, me sa e kuptova, qenka magjistar sikurse ishte edhe gruaja e vjetër, sepse një njeri nuk mund t'i dijë veprat e magjisë veçse nëse është magjistar. Gjithashtu, qenka fallxhor dhe parashikues i së ardhmes, nga ata të cilët pretendojnë njohjen e së fshehtës në shumë çështje. Çdo musliman e ka për detyrë që të mos u besojë pretendimeve të tyre mbi njohjen e të fshehtës sepse Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: *"Kush shkon tek fallxhori dhe e pyet për ndonjë gjë, atij personi nuk i pranohet namazi për 40 ditë."* [Transmeton Muslimi në Sahihun e tij.] Po ashtu ai ka thënë: *"Kush shkon te fallxhori ose parashikuesi i së ardhmes dhe i beson fjalëve të tij, e ka mohuar atë që i është zbritur Muhamedit (salallahu alejhi ue sel-lem)".*

Pra, ti e ke detyrë të pendohesh për atë që ke bërë dhe duhet ta lajmërosh gjykatësin e zonës dhe drejtorin e organizatës që urdhëron për të mira dhe ndalon nga të këqijat, në lidhje me atë person të ashtuquajtur "hoxhë" dhe për gruan tënde të mëparshme, në mënyrë që gjykata dhe organizata të marrë masat e duhura ndaj tyre. Nëse në të ardhmen të ndodh diçka e ngjashme, menjëherë duhet të pyesësh dijetarët që e njohin sheriatin, në mënyrë që të të tregojnë mënyrën e shërimit sipas sheriatit. Allahu na dhuroftë, neve dhe juve, aftësinë e të

kuptuarit të fesë dhe qëndrueshmërinë në të, na ruajttë nga çdo gjë që e kundërshton atë, sepse me të vërtetë Ai është Bujar që jep shumë. Ueselamu alejkum.

## Gjykimi për pyetjen e magjistarëve dhe mashtruesve[2]

Pyetja: Në disa zona të Jemenit ekzistojnë disa njerëz, të cilët quhen "zotërinjtë". Këta njerëz kryejnë veprime që bien ndesh me fenë, si për shembull: fall, magji; pretendojnë se mund të shërojnë njerëzit nga sëmundje të rënda dhe e argumentojnë këtë duke shpuar pjesë të trupit të tyre me thika ose duke prerë gjuhën dhe duke e rikthyer në gjendjen e saj të mëparshme pa asnjë dëm. Ka prej tyre që hedhin fall dhe ka nga ta që nuk hedhin fall. Kur luten për të sëmurët thonë: "O Allah… O filan", e duke thirrur ndonjë nga gjyshërit e tyre. Në kohët e mëparshme njerëzit i madhëronin ata dhe i konsideronin si të "jashtëzakonshëm", "të afërmit e Allahut (eulija)", madje i quanin "njerëzit e Allahut", ndërsa në kohët e sotme njerëzit janë ndarë në dy grupe: njëra palë përbëhet nga të rinjtë dhe individë të shkolluar, të cilët i kundërshtojnë, ndërsa pala tjetër vazhdon t'i madhërojë, ashtu si më parë, e kjo palë kuptohet që përfshin të moshuarit dhe të pashkolluarit. Kërkojmë nga hirësia juaj të na e sqaroni të vërtetën rreth kësaj.

Përgjigje: Ata që përshkruat më sipër, me siguri janë sufitë, të cilët bëjnë vepra të urryera dhe të kota. Po ashtu, ata janë edhe

[2] Këto pyetje përgjigje janë nga programi i njohur i fetvave: Nurun aled-derb.

fallxhorë dhe parashikues të së ardhmes, për të cilët Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: *“Kush shkon te parashikuesi i së ardhmes dhe e pyet për ndonjë gjë, atij besimtari nuk i pranohet namazi për 40 ditë.”* Kjo vjen për shkak se ata i adhurojnë xhinët dhe u shërbejnë atyre dhe mashtrimi që u bëjnë njerëzve, me anë të përdorimit të llojeve të ndryshme të magjisë, për të cilën Allahu ka thënë në historinë e Musait dhe Faraonit, kur Musai u përgjigj: “Hidhni ju!”- u përgjigj ai. Kur magjistarët hodhën shkopinjtë e tyre, i magjepsën sytë e njerëzve, i frikësuan ata dhe shfaqën një magji të madhe.” [Araf: 116]

Nuk lejohet të shkosh te ta dhe as t’i pyesësh ata, sepse Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: *“Kush shkon te fallxhori dhe i beson fjalëve të tij, e ka mohuar atë që i është zbritur Muhamedit.”*

Për sa i përket lutjes që ata i bëjnë dikujt tjetër përveç Allahut, kërkimit të ndihmës nga dikush tjetër përveç Allahut, të pretenduarit e tyre se baballarët dhe të parët e tyre kanë ndikim mbi lëvizjet e gjithësisë, ose se shërojnë të sëmurët, ose u përgjigjen lutjeve që u bëhen, megjithëse janë të vdekur, të gjitha këto përbëjnë kufër dhe mohim të Allahut, shirk të madh. Refuzimi i këtyre veprave dhe qortimi i personave që i kryejnë

ato është detyrë, po ashtu konsiderohet detyrë që të mos shkohet tek ta, të mos i pyesim për asgjë, të mos u besojmë fjalëve të tyre, sepse në veprimet e tyre ka vepra të fallxhorëve, të parashikuesve të së ardhmes, të idhujtarëve, të cilët adhurojnë diçka, apo dikë tjetër përveç Allahut, të atyre që i kërkojnë ndihmë dikujt tjetër veç Allahut, qofshin ata xhinë apo të vdekur, nga baballarët e tyre a persona tjerë, tek të cilët pretendohet se janë "eulija" ose që bëjnë mrekulli, të gjitha këto konsiderohen prej veprave të fallit, të magjisë, të mashtrimit, të parashikimit, vepra të urryera në sheriatin e pastër.

Ndërsa për sa i përket disa veprimeve të urryera të tyre, si për shembull: dëmtimi i vetes me thika, apo prerja e gjuhës etj., këto vepra i bëjnë për t'i mashtruar njerëzit. Këto veprime janë lloje të ndryshme të magjisë, e cila është e ndaluar në tekstet e Kuranit dhe Sunetit. Nuk i takon njeriut të logjikshëm që të mashtrohet nga veprime të tilla, sepse këto janë njësoj si ajo për të cilën Allahu na tregoi në lidhje me magjistarët e Faraonit: **"Ai tha: "Jo, hidhni ju!" Dhe ja tek i dukeshin atij litarët dhe shkopinjtë e tyre se po rendnin vërtet, për shkak të magjisë së tyre."** [Taha: 66]

Ata njerëz kanë bashkuar në veprimet e tyre mes shumë gjërave, si: magji, mashtrim, fall, shirk i madh, kërkim i ndihmës prej

dikujt tjetër veç Allahut, pretendim i njohjes së të fshehtës, ndikim në lëvizjet e gjithësisë; të gjitha këto konsiderohen shirk i madh, kufër (mohim) i qartë dhe mashtrim, vepra që Allahu i ka ndaluar. Allahu thotë, duke bërë të qartë se askush nuk mund ta dijë të fshehtën përveç Tij: **"Thuaj: "Askush, përveç Allahut, në qiell a në Tokë, nuk i di të fshehtat dhe askush nuk do ta dijë se kur do të ringjallet."** [Neml: 65]

Çdokush që njeh persona të tillë e ka për detyrë t'i qortojë, t'ua bëjë të qartë poshtërsinë e veprave të tyre të urryera dhe në rast se ndodhet në vende Islame, atëherë le t'i denoncojë tek organet përkatëse, në mënyrë që ato të marrin përsipër dënimin e tyre ashtu siç e meritojnë me sheriat, me qëllim që të ruhen dhe shpëtojnë muslimanët nga sherri dhe mashtrimi i tyre. Allahu është Ai që jep sukses.

**Shërimi te ndonjë "mjek popullor" që përdor xhinët.**

Pyetja: Ekzistojnë disa njerëz, të cilët shërojnë me anë të të ashtuquajturës "mjekësi popullore", sipas tyre, kur shkova te njëri nga ata, më tha: "Më shkruaj emrin tënd, emrin e nënës tënde dhe kthehu nesër që ta marrësh përgjigjen". Më pas, kur dikush shkon për të marrë përgjigjen ata i thonë: "Ti je i sëmurë nga kjo sëmundje dhe kura jote është kështu..." Dikush nga ata thotë se e përdor fjalën e Allahut gjatë shërimit. Ç'mendim keni në lidhje me këta persona dhe çfarë gjykimi ka shkuarja tek ta?

Përgjigje: Kush bën vepra të tilla tregon se ai bashkëpunon me xhinët dhe pretendon njohjen e të fshehtave, ndaj shkuarja tek ai nuk lejohet, as ta pyesësh, e aq më pak të kurohesh prej tij, sepse Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, për këtë kategori njerëzish ka thënë: "Kush shkon te parashikuesi i së ardhmes dhe e pyet për ndonjë gjë, atij besimtari nuk i pranohet namazi për 40 ditë." Transmeton Muslimi në Sahihun e tij. Është saktësuar në shumë hadithe se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, e ka ndaluar shkuarjen te magjistarët, fallxhorët, parashikuesit e së ardhmes dhe ka ndaluar të pyeten ata dhe të besohen fjalët e tyre, duke thënë: "Kush shkon tek fallxhori dhe i beson fjalëve të tij, ai e ka mohuar atë që i është zbritur Muhamedit."

Nëse dikush pretendon njohjen e së fshehtës, qoftë nëpërmjet hedhjes së gurëve, shkrimit të vijave në tokë a duke pyetur të sëmurin për emrin e tij dhe emrin e nënës, ose të ndonjë të afërmi tjetër; të gjitha këto janë fakte që vërtetojnë se ky person është fallxhor dhe pretendues i njohjes së parashikimit të së ardhmes, vepra rreth të cilave Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, na ka ndaluar që të pyesim apo t'u besojmë fjalëve të këtyre njerëzve. Pra, është detyrë të ruhemi prej tyre, të mos i pyesim ata, të mos kurohemi tek ta, edhe nëse pretendojnë se shërojnë me anë të Kuranit, sepse sikurse dihet, të humburit dhe njerëzit e së kotës e kanë natyrë të tyren mashtrimin dhe shtirjen, për këtë arsye besimi në fjalët e tyre nuk lejohet.

Çdokush që njeh ndonjë njeri të tillë, e ka për detyrë ta denoncojë te gjykatësit, prijësit dhe te qendrat e organizatës që urdhëron për të mirë dhe ndalon nga të këqijat, në mënyrë që ata të ekzekutojnë mbi këta njerëz gjykimin e Allahut. Vetëm në këtë mënyrë muslimanët do të shpëtojnë nga e keqja që vjen prej tyre dhe nga gllabërimi që ata u bëjnë pasurive të njerëzve, pa asnjë lloj të drejte. Vetëm Allahut i kërkohet ndihmë, ue la haule ue la kuete ila bilah (Nuk ka forcë e as ndryshim pa lejen e Allahut)

## Shërimi i magjisë sipas sheriatit[3]

Pyetja: Dëgjova një dijetar që tha: “Nëse dikush është i bindur se i kanë bërë magji, atëherë le të marrë shtatë gjethe sidri, t’i vendosë në një enë me ujë dhe të lexojë në të suren Kafirun, Felek, ajetin e Kursisë, ajetin 102 të sures Bekare dhe Fatihanë”. A është e saktë kjo gjë?

Përgjigje: S’ka dyshim se magjia ekziston dhe një pjesë e saj është magjepsje dhe vegime. Magjia ndodh dhe ndikon me lejen e Allahut, ashtu siç e ka bërë të qartë Allahu duke thënë në lidhje me magjistarët: **“Dhe shkuan pas shpifjeve që bënin djajtë në kohën e mbretërisë së Sulejmanit. E Sulejmani nuk ishte mohues, por shejtanët ishin mohues. Ata u mësonin njerëzve magjinë dhe dijeninë që u ishte dërguar dy engjëjve në Babiloni- Harutit e Marutit. Këta engjëj nuk i mësonin ndokujt magjinë, pa i thënë: Ne jemi dërguar sprovë, andaj ti mos u bëj mohues (duke mësuar a ushtruar magjinë)!” Dhe njerëzit mësuan nga këta të dy se si t’i ndajnë bashkëshortët. Por magjistarët nuk mund t’i bëjnë dëm askujt pa lejen e Allahut. E megjithatë, njerëzit mësojnë nga ata, gjëra që i dëmtojnë e nuk u bëjnë dobi. Në të vërtetë, ata e dinin se ai që e përvetësonte**

[3] Nga programi Nurun aled-derb audioja nr 53.

**këtë mjeshtëri, nuk do të kishte kurrfarë të mire në jetën tjetër. Eh, sa e keqe është ajo për të cilën shitën shpirtrat e veta! Ah, sikur ta dinin ata!"** [Bekare: 102]

Magjia ka ndikim, por vetëm me lejen e Allahut e sipas dëshirës së Tij Universale, sepse çdo gjë që ekziston në Univers është prej caktimit të Allahut dhe krijimit të Tij, por magjia mund të kurohet dhe të shërohet. Profetit, salallahu alejhi ue sel-lem, i është bërë magji, por Allahu ia largoi atë dhe e shpëtoi nga e keqja e saj. Sahabët e gjetën sendin në të cilën magjistari ia kishte bërë magjinë dhe e asgjësuan, në këtë mënyrë Allahu e shëroi Profetin e Tij, salallahu alejhi ue sel-lem. Nëse gjendet sendi tek i cili është bërë magjia, si për shembull: lidhja e penjve nyje, ose lidhja mes gozhdëve, etj., duhet të asgjësohet ajo gjë. Magjistarët e kanë zakon të fryjnë në nyje, në mënyrë që të realizojnë qëllimet e tyre të ndyra, e ndodh që u realizohet qëllimi i tyre, vetëm me lejen e Allahut, ose ndodh që jo, Zoti ynë ka fuqi për çdo gjë.

Magjia mund të shërohet duke lexuar Kuran, edhe i sëmuri i lexon vetes nëse ka ende vetëdije dhe e zotëron vetveten, ose i lexon dikush tjetër, duke i fryrë (fryrje e shoqëruar me stërkala të lehta pështyme në gjoks, apo në çfarëdolloj pjese tjetër të trupit). I lexon suren Fatiha, ajetin e Kursisë, Ihlasin, Felekun,

Nasin, ajetet që flasin për magjinë në suret Araf, Junus dhe Taha dhe suren Kafirun. Është mirë që suret Ihlas, Felek dhe Nas t'i përsërisë nga tri herë, pastaj të lutet për shërim duke thënë: *"O Allah Ti je Zoti i njerëzve, largoje këtë të keqe dhe shëroje sepse Ti je Shëruesi. Nuk ka shërim tjetër përveç shërimit Tënd, shëroje me shërim që nuk lë pas tij sëmundje."* Dhe e përsërit këtë tri herë. Po ashtu thotë: *"Me emrin e Allahut po të bëj rukje nga çdo gjë që të mundon dhe nga e keqja e çdo shpirti a syri ziliqar. Allahu të shëroftë! Me emrin e Allahut po të bëj rukje."*, e përsërit tri herë.

I lutet Allahut që ta shërojë dhe gjithashtu thotë: "Kërkoj mbrojtje për ty me fjalët e Përsosura të Allahut nga e keqja e çdo gjëje që Ai ka krijuar.", duke e përsëritur tri herë.

Këto lutje që përmendëm janë të dobishme për shërim, po ashtu një prej shkaqeve të shërimit me lejen e Allahut është që t'i lexojë këto dua dhe rukje në një enë me ujë, e më pas i sëmuri të pijë nga ky ujë dhe të lajë trupin me të. Kjo është provuar shumë herë dhe ka sjellë dobi, madje nëse do të hidhte në ujë shtatë gjethe të njoma të sidrit pasi t'i shtypte, do të ishte edhe më mirë. Këtë lloj shërimi e kemi praktikuar me shumë njerëz dhe ka qenë i dobishëm, pra është kurim i dobishëm për të

goditurit nga magjia si dhe për individë të cilët kanë pamundësi për marrëdhënie me bashkëshortet.

Ekzistojnë disa raste ku për shkak të magjisë burri ka pamundësi për marrëdhënie me gruan, në këtë rast nëse kjo lloj rukjeje dhe duaje do të vihej në përdorim, do të përbënte dobi me lejen e Allahut, si ai që ia lexon vetes, ashtu edhe kur ia lexon dikush tjetër ujin, më pas e pi atë dhe lahet prej tij, të gjitha këto janë të dobishme.

Këto lutje konsiderohen thjesht si shkaqe, ndërsa shëruesi është vetëm Allahu, i cili ka fuqi për çdo gjë, në dorën e Tij është sëmundja dhe shërimi, çdo gjë ndodh me caktimin dhe krijimin e Tij. Është saktësuar se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: "Allahu nuk ka dërguar ndonjë sëmundje pa dërguar edhe shërimin e saj, dikush nga njerëzit e di atë dhe dikush tjetër nuk e di."

Allahu është Ai që jep sukses dhe udhëzon për në rrugë të drejtë.

## Sqarimi i së vërtetës në lidhje me hyrjen e xhinit në trupin e njeriut dhe kundërpërgjigja ndaj atij që e mohoi këtë gjë[4]

Hamdi i takon vetëm Allahut, salauatet dhe selamet qofshin vetëm për Profetin, salallahu alejhi ue sel-lem, për familjen, shokët e tij dhe çdokënd që ecën sipas udhëzimit të tij. E më pas:

“Është botuar në disa gazeta vendase në muajin Shaban të këtij viti, 1407, historia e një xhini, i cili kishte hyrë në trupin e një muslimaneje nga Rijadi. Ky xhin shfaqi islamin në praninë time, pasi e kishte pranuar atë në prani të Abdullah ibn Mushrif el Amrit. Ky vëlla nga Rijadi (Abdullahu) i kishte lexuar të sëmurës dhe i kishte folur xhinit, duke e këshilluar dhe duke e frikësuar me dënimin e Allahut, duke i bërë të qartë se padrejtësia është e ndaluar dhe gjynah i madh. E ftoi të pranonte Islamin pasi xhini i bëri të ditur se ishte budist dhe i kërkoi të dilte nga kjo vajzë.

Xhini iu përgjigj ftesës dhe e pranoi Islamin në prani të këtij personi. Më pas vëlla Abdullahu dhe të afërmit e vajzës kishin dëshirë të vinin tek unë, së bashku me vajzën në fjalë, që të dëgjoja pranimin e Islamit nga xhini. Ata erdhën dhe unë fillova ta pyes për arsyet që e bënë të hynte te kjo vajzë. Ai filloi të më tregonte duke u shprehur nëpërmjet gjuhës së vajzës, por me zë

---

[4] Kjo letër është dërguar si kundërpërgjigje ndaj shejh Ali Tantauit me datë 2/11/1408 h.

burri e jo zërin e saj. Vajza qëndronte në karrigen pranë meje ndërsa Abdullahu, së bashku me vëllanë e vajzës dhe disa hoxhallarë që ishin rreth nesh po dëgjonin. Xhini shfaqi pranimin e Islamit qartë, pasi që na kishte treguar më parë se ishte budist indian.

E këshillova t'ia ketë frikën Allahut dhe të dilte nga trupi i kësaj vajze e të mos i bënte më padrejtësi, e ai m'u përgjigj duke më thënë: "Unë jam i kënaqur me fenë Islame. E porosita t'i bënte thirrje mbi Islamin popullit të tij dhe pasi më dha fjalën doli e u largua nga trupi i vajzës dhe fjala e fundit e tij ishte: Esselamu alejkum.

Më pas vajza erdhi në vete, e ndjente veten të çliruar dhe të lehtësuar pas një lodhjeje të gjatë që i kishte shkaktuar xhini. Pas një muaji, kjo vajzë më vizitoi përsëri, së bashku me vëllezërit dhe dajën e saj dhe më tregoi se ishte shumë mirë dhe se nuk kishte pasur më problem, uelhamdu lilah. E pyeta se çfarë ndiente gjatë kohës që kishte xhinin në trup, e ajo m'u përgjigj se i vinin mendime të këqija që bien në kundërshtim me fenë dhe ndiente dëshirën për të anuar nga feja budiste, për të lexuar librat e tyre. Kur Allahu e shpëtoi nga xhini, të gjitha ato mendime dhe cytje iu zhdukën dhe u kthye në gjendjen e saj të mëparshme, larg çdo mendimi të devijuar.

Më pas më lajmëruan se shejhu Ali Tantaui e kishte mohuar dhe hedhur poshtë mundësinë që kjo ngjarje të ishte e vërtetë dhe se kjo ishte gënjeshtër e montuar duke incizuar zëra të ndryshëm. Kërkova ta dëgjoja kasetën që të sigurohesha që shejh Tantaui e kishte thënë këtë dhe u sigurova që ishte e vërtetë. Më habiti jashtë mase që ai e konsideronte bisedën të montuar, ndërkohë që unë vetë i kam drejtuar xhinit disa pyetje dhe kam marrë prej tij përgjigje. Si mund të ishin përgjigjet të montuara, apo ndoshta incizuesi vetë pyeste dhe vetë përgjigjej, a e thotë një gjë të tillë një person i logjikshëm? Ky është një prej gabimeve më të shëmtuara.

Po ashtu, ai pretendon se xhini nuk mund të pranojë Islamin nga daueti që i bën njeriu dhe ta shfaqë para tij, sepse kjo bie ndesh me ajetin Kuranor në lidhje me historinë e Sulejmanit: **“Dhe tha “O Zoti im, më fal dhe më dhuro një pushtet që të mos e ketë askush pas meje! Me të vërtetë, Ti je Dhurues i madh!”** [Sad: 35]

S’ka dyshim se ky është një gabim tjetër (i Tantauit), Allahu e udhëzoftë, dhe kuptim i pasaktë, sepse nuk bie ndesh aspak duaja e Sulejmanit me faktin që xhini të pranojë Islamin nga daueti që i bën një njeri. Ashtu sikurse na e ka treguar këtë Allahu në suren Ahkaf dhe suren Xhin, një grup xhinësh kanë pranuar

Islamin nga daueti që Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, u bëri atyre.

Është transmetuar në dy Sahihet nga Ebu Hurejra, radijAllahu anhu, se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: *"M'u paraqit mua shejtani gjatë namazit duke u përpjekur të ma ndërpriste atë, por Allahu ma bëri të mundur të mbizotëroj ndaj tij dhe e kapa për fyti. Doja ta lidhja në një shtyllë që kur të agonte mëngjesi ta shihnit, por e lashë sepse m'u kujtua lutja e vëllait tim, Sulejmanit alejhi selam: "O Zoti im, më fal mua dhe më dhuro pushtet të atillë që nuk i takon askujt përveç meje si ai!" Kështu Allahu e përzuri shejtanin të dëshpëruar."* Ky ishte teksti sipas Buhariut, ndërsa teksti sipas Muslimit thotë: *"Një nga xhinët Ifrit më paraqitej mbrëmë gjatë namazit që të ma ndërpriste atë, por Allahu më bëri të mbizotëroj ndaj tij dhe e kapa për fyti. Doja ta lidhja në një nga shtyllat e xhamisë që kur të agonte mëngjesi ta shihnit të gjithë, por e lashë sepse m'u kujtua duaja e vëllait …"*

Nesaiu e ka transmetuar këtë hadith sipas kushtit të Buhariut nga Aishja, radijAllahu anha, se kur po falej Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, i erdhi një shejtan. Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, e mundi dhe e shtrëngoi për fyti dhe ka thënë: *"Aq sa e ndjeva ftohtësinë e gjuhës së tij në dorën time, e sikur të mos*

*ishte lutja e Sulejmanit do gdhihej i lidhur që ta shihnin njerëzit.”* Po ashtu e kanë transmetuar edhe Ahmedi e Ebu Daudi nga Ebu Seid el Hudrij, radijAllahu anhu, ku ndër të tjera ai ka thënë: *“E zgjata dorën ta kapja dhe e shtrëngova për fyti, aq sa e ndjeva ftohtësinë e jargëve të tij mes gishtit tim të madh dhe atij tregues.”*

Buhariu ka transmetuar në Sahihun e tij një transmetim *mualek* në formë të prerë nga Ebu Hurejra, radijAllahu anhu, se ai ka thënë: *“Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, më caktoi që të ruaja zekatin e Ramazanit (zekatul fitrin). Gjatë kësaj kohe erdhi një person i cili filloi të vidhte ushqimet, e kapa dhe i thashë: “Uallahi do të të dërgoj te Profeti.” Ai më tha: “Jam nevojtar në gjendje të mjerë, kam fëmijë për të ushqyer.” E lëshova të shkonte (e lashë të lirë të shkonte). Kur u gdhiva, Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, më tha: “O Ebu Hurejra, çfarë ndodhi me të burgosurin tënd mbrëmë?” I thashë: “O Rasulallah, u ankua së tepërmi, qahej nga nevoja e madhe dhe fëmijët që kishte, ndaj e mëshirova dhe e lashë të ikte. Ai më tha: “Ai të ka gënjyer dhe do të kthehet.” Kur më tha kështu u binda se ai do të kthehet, ndaj i zura pritë dhe po e prisja. Ai erdhi përsëri dhe filloi të vidhte ushqimet, e zura dhe i thashë: “Do të të dërgoj te Profeti.” Ai më tha: “Më lër se jam nevojtar, kam fëmijë, të premtoj se nuk do të kthehem më.”*

*E mëshirova dhe e lashë të ikte. Kur u gdhiva, më tha Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem: "O Ebu Hurejra, ç'ndodhi me të burgosurin tënd mbrëmë?" I thashë: "O Rasulallah u ankua së tepërmi dhe qahej nga nevoja e madhe dhe fëmijët që kishte, ndaj e mëshirova dhe e lashë të shkonte." Ai më tha: "Ai të ka gënjyer dhe do të kthehet." I zura pritë natën e tretë, ai erdhi dhe përsëri filloi të vidhte ushqimet, e zura dhe i thashë: "Do të të dërgoj te Profeti, sepse kjo është hera e tretë që të kap, megjithëse ti çdo herë premton se nuk do të kthehesh, por në të vërtetë kthehesh". Ai më tha: "Më lejo të të mësoj ca fjalë me të cilat Allahu të bën dobi." I thashë: "Cilat janë këto fjalë?" –"Kur të shtrihesh në shtrat thuaj ajetin Kursij:* ***"Allahu! Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje!…".*** *[Bekare: 255]*

*Nëse e thua këtë do jesh nën mbrojtjen e Allahut dhe nuk do të të afrohet asnjë shejtan derisa të gdhihet". E lashë të shkonte dhe kur u gdhiva më tha Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem: "Ç'ndodhi me të burgosurin tënd mbrëmë?" I thashë: "O Rasulallah ai pretendoi se do të më mësonte disa fjalë, me të cilat Allahu do të më bënte dobi ndaj e lashë të ikte. Ai më tha: "Cilat janë ato fjalë?" I thashë: "Më tha: "Kur të shtrihesh në shtrat lexo ajetin e Kursisë nga fillimi deri në fund dhe nëse e thua këtë do jesh nën*

*mbrojtjen e Allahut dhe nuk do të të afrohet asnjë shejtan derisa të gdhihet.” (Sahabët ishin njerëzit më të përkushtuar ndaj veprave të mira) Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, tha: “Në këtë rast të ka thënë të vërtetën, edhe pse ai është gënjeshtar i madh. A e di se me kë ke biseduar këto tri net, o Ebu Hurejra?” I thashë: “Jo.” Ai më tha: “Ai ka qenë një shejtan.”* (Marrë nga Fet-hul Barij, vëllimi 4, faqe 487).

Dy Dijetarët e hadithit (Buhariu dhe Muslimi) e kanë transmetuar në Sahihet e tyre hadithin e saktë nga Safija, radijAllahu anha, se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: *“Me të vërtetë shejtani qarkullon në trupin e njeriut, ashtu siç qarkullon gjaku në të.”*

Imam Ahmedi ka transmetuar në el Musned, vëllimi 4, faqe 216, me zinxhir të saktë, se Uthman ibn Ebil As, radijAllahu anhu, tha: “O Rasulallah, më ndërhyri shejtani mes meje dhe mes namazit dhe leximit tim të Kuranit”. Ai më tha: “Ai është një shejtan që quhet Khanzeb. Nëse e ndjen këtë shejtan, kërkoji mbrojte Allahut prej tij dhe pështyj nga e majta tri herë.” Tha: “Bëra siç më porositi dhe Allahu ma largoi atë prej meje.”

Është vërtetuar në hadithe të sakta nga Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, se çdo njeri ka një shoqërues nga engjëjt dhe një nga shejtanët, aq sa edhe Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka pasur

një të tillë, por që me ndihmën e Allahut, ia bëri të mundur ta pranojë Islamin dhe më pas e urdhëronte vetëm për të mira.

Është vërtetuar me Kuran, Sunet dhe ixhmaun e dijetarëve mundësia e hyrjes së xhinit në trupin e njeriut dhe mundimi që i sjell atij. Si ka mundësi që një person, i cili e konsideron veten prej zotëruesve të dijes, ta mohojë ekzistencën e kësaj gjëje, pa kurrfarë fakti dhe argumenti, përkundrazi duke i pasuar verbërisht (taklid) disa bidatçinj që kanë kundërshtuar ehli sunetin, (Allahut i kërkohet ndihmë dhe nuk ka forcë e as ndryshim veçse me ndihmën e Allahut).

Më poshtë, o lexues, do t'jua citoj disa nga fjalët e dijetarëve në lidhje me këtë çështje:

Fjalët e shpjeguesve të Kuranit rreth ajetit kuranor: **"Ata që marrin fajde, do të ringjallen (në Ditën e Gjykimit) si ai që djalli e ka trullosur me prekjen e tij, …".** [Bekare: 275]

Ebu Xhafer ibn Xherir et-Taberiu në tefsirin e tij ka thënë: "Shejtani e shkatërron atë në dynja, e shtrëngon për fyti dhe e përplas për toke "nga të prekurit", e cila nuk është tjetër veçse çmenduria".

Begaviu në tefsirin e ajetit të mësipërm ka thënë: “nga të prekurit” d.m.th. nga çmenduria. Thuhet: “Ky person është i prekur, d.m.th. i çmendur.”

Ibn Kethiri ka thënë: “Ata do të ngrihen nga varret e tyre ditën e Kijametit, ashtu siç ngrihet dhe rrëzohet i prekuri nga shejtani gjatë gjendjes epileptike, pra ngrihet në forma të shëmtuara.”

Ibn Abasi, radijAllahu anhu, ka thënë: “Ai që e ha kamatën do të ringjallet Ditën e Kiametit i çmendur dhe do të shtrëngohet për fyti.” E ka transmetuar këtë Ibn Ebi Hatimi, i cili tha: “Është transmetuar e ngjashme me këtë fjalë edhe nga Auf ibn Maliku, Seid ibn Xhubejri, es Sud-dij, Rabia ibn Enes, Katadeh dhe Mukatil ibn Hajan.

Kurtubiu në shpjegimin e ajetit të lartpërmendur ka thënë: “Në këtë ajet ka argument që tregon kotësinë e atij mendimi që hedh poshtë mundësinë e prekjes së xhinit që i bën njeriut dhe që pretendon se diçka e tillë është e natyrshme dhe se shejtani nuk mund ta prekë njeriun e as të hyjë në trupin e tij.”

Shpjeguesit e Kuranit kanë folur shumë për këtë çështje, ndaj kushdo që i kërkon fjalët e tyre mund t’i gjejë.

Shejhul islam Ibn Tejmije në librin e tij “Idahu ed-delaleh fi umum er-risaleh lith-thekalejn”, i cili gjendet në Mexhmul Fetaua,

vëllimi 19, faqe 9- 65 ka thënë: “Një pjesë e mutezilive, si për shembull Xhubaij, Ebu Bekër Razi, etj., e kanë mohuar hyrjen e xhinit në trupin e të prekurit (ose të epileptikut), megjithëse nuk e mohojnë ekzistencën e xhinëve. Kjo ndodh sepse ndoshta çështja e parë nuk është aq e qartë sa çështja e dytë, megjithatë ata përsëri konsiderohen gabimtarë.

El Eshariu ka përmendur në librin e tij “Mekalatu ehli suneh uel xhemaah” se Ehli Suneti thonë dhe besojnë se: Xhini mund të hyjë në trupin e të prekurit, ashtu sikurse ka thënë i Lartësuari: **“Ata të cilët hanë kamatë nuk do të ngrihen ndryshe (Ditën e Kiametit), veçse ashtu siç ngrihet i çmenduri nga të prekurit e shejtanit”.**

Abdullah ibn Ahmed ibn Hanbeli ka thënë: “I thashë babait tim (Ahmedit): “Janë disa njerëz, të cilët pretendojnë se xhini nuk hyn në trupin e njeriut.” Ai tha: “O biri im, ata gënjejnë. Me të vërtetë shejtani mund të flasë nëpërmjet gjuhës së njeriut.”

Gjithashtu Ibn Tejmije në Mexhmu’ul Fetaua, vëll. 24, faqe 267-277, ka thënë: “Ekzistenca e xhinëve është e vërtetuar me Kuran, Sunet dhe me unanimitetin e selefëve dhe imamëve të umetit. Po kështu, hyrja e xhinit në trupin e njeriut është vërtetuar me unanimitetin e imamëve të Ehli Sunetit, Allahu i Lartësuar ka thënë: **“Ata të cilët hanë kamatë nuk do të ngrihen ndryshe**

**(Ditën e Kiametit), veçse ashtu siç ngrihet i çmenduri nga të prekurit e shejtanit.”** Transmetohet në hadithin e saktë se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, ka thënë: “Me të vërtetë shejtani ecën nëpër trupin e njeriut, ashtu siç ecën gjaku.”

Abdullahu, i biri i imam Ahmedit ka thënë: “E pyeta babanë tim: “Janë disa njerëz, të cilët pretendojnë se xhini nuk mund të hyjë në trupin e të prekurit (epileptikut), ai tha: “O biri im ata gënjejnë, shejtani flet nëpërmjet gjuhës së të prekurit.” Kjo që e ka thënë imami është diçka e mirënjohur, sepse ndodh që njeriun e godet epilepsia dhe fillon e flet me një gjuhë të pakuptueshme, ose goditet në trup me goditje të fuqishme që po të goditej ashtu një deve, do të dëmtohej pa masë, e megjithatë i prekuri nuk e ndjen goditjen dhe as nuk di se ç’flet. I prekuri mund ta tërheqë shtrojën e tokës me gjithë njerëzit që ka përsipër, i lëviz objektet dhe i zhvendos sa andej-këndej dhe bën veprime të tjera të këtij lloji, të cilat kush i sheh, bindet pa asnjë lloj mëdyshjeje se ai që po flet me gjuhën e këtij personi dhe që po i lëviz objektet është një lloj tjetër krijese, jo njeri.

Asnjë nga imamët e muslimanëve nuk e mohon hyrjen e xhinit në trupin e të prekurit (epileptikut) dhe kush pretendon se sheriati përgënjeshtron diçka të tillë, ai është shpikës ndaj

sheriatit, sepse nuk ekziston në argumentet e sheriatit diçka që e mohon këtë fakt.

Imam Ibnul Kajimi në librin e tij "Zadul Mead", vëllimi 4, faqe 66-69, ka thënë: "Të prekurit është dy llojesh: Të prekurit nga shpirtrat tokësorë të ndyrë dhe të prekurit nga lëndët e dëmshme. Lloji i dytë është ai me të cilin merren mjekët dhe flasin rreth shkakut të tij dhe mënyrës së kurimit. Ndërsa të prekurit nga shpirtrat tokësorë të ndyrë, është i vërtetuar dhe i pranuar nga imamët dhe të logjikshmit e këtij umeti dhe po ashtu e pranojnë se shërimi i tij arrihet duke u bërë ballë këtyre shpirtrave të ndyrë me shpirtrat fisnikë, të lartë, të mirë (engjëjt), në mënyrë që të zhduken ndikimet e tyre, të asgjësohen veprimet e tyre. Hipokrati[5] është shprehur në një nga librat e tij duke thënë: "Kjo që thamë bën dobi në prekjen që vjen si pasojë e lëndëve të dëmshme, ndërsa prekja që vjen nga shpirtrat nuk mund të shërohet me këtë lloj ilaçi."

Ata që e mohojnë prekjen e shpirtrave që i bëjnë njeriut dhe se nuk ka ndikim në trupin e të prekurit, janë mjekët injorantë, më të ulëtit e tyre, të pavlerët nga ata, ose zindikët, ata flasin me injorancë, sepse nuk ekziston në shkencën e mjekësisë diçka që

---

[5] Mjek i Greqisë së lashtë.

e refuzon një fakt të tillë, pasi shqisat dhe realiteti e vërtetojnë këtë gjë.

(Më poshtë thotë): “Derisa u shfaqën mjekët zindikë, të cilët pohuan vetëm prekjen nga lëndët e dëmshme. Kushdo që ka logjikë dhe njohuri rreth këtyre shpirtrave dhe ndikimit të tyre, mund të qeshë me injorancën e atyre personave dhe logjikën e tyre të dobët.

Shërimi i këtij lloj të prekuri kryhet në dy aspekte:

Nga ana e personit të prekur dhe nga ana e kuruesit.

Së pari: Nga ana e personit të prekur, realizohet duke parë se ekziston forcë në veten e tij dhe t’i drejtohet sinqerisht Krijuesit dhe Formësuesit të këtyre shpirtrave, t’i kërkojë mbrojtje Atij me gjuhë dhe me zemër. Kjo është një lloj lufte, ndaj dhe luftëtari pasi të armatoset, nuk mund të fitojë ndaj armikut të tij pa zotëruar dy gjëra: arma e tij të jetë e vlefshme dhe përkrahja që ka të jetë e fortë. Nëse e humbet njërën nga këto të dyja, ai nuk e arrin qëllimin e kërkuar, por ç’mund të themi nëse i humbet të dyja armët?! Zemra e tij do të jetë e boshatisur nga teuhidi, teuekuli (mbështetja në Allahun) dhe takuallëku (devotshmëria) dhe do të ngelet i ç`armatosur.

Së dyti: nga ana e kuruesit, i cili, gjithashtu duhet të jetë i pajisur me dy cilësitë që i përmendëm më lart. Ka nga ata kurues që mjaftohen duke i thënë xhinit: "Dil prej tij ose: *Bismilah* (Me emrin e Allahut) ose *La haule ue la kuete ila bilah*", ndërkohë që Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, thoshte: *"Dil o armik i Allahut, unë jam i dërguari i Allahut."*

Kam qenë me hoxhën tim[6] kur ai dërgonte dikë që t'i fliste shpirtit që kishte hyrë në trupin e ndonjërit, i thoshte: Thuaji: "Shejhu po të thotë: "Dil sepse kjo që po e bën ti nuk lejohet", me kaq i prekuri çlirohej dhe kthehej në normalitet dhe kishte raste që shejhu shkonte dhe i fliste vetë. Ndodhte që shejtani të ishte kryeneç, i prishur, ndaj detyrohej ta nxirrte duke e goditur, deri sa i prekuri kthehej në normalitet, duke mos ndjerë asnjë dhimbje, këtë gjë e kemi parë shpesh herë te shumë veta.

(Më poshtë thotë): "Këtë lloj të prekuri dhe shërimin e tij nuk e mohon askush, përveç atij që i mungon dija, njohuritë dhe logjika. Në shumicën e rasteve, pushtimi i shpirtrave të këqij ndodh tek ata besimtarë, për shkak të dobësisë së tyre fetare, zbrazëtisë së zemrave dhe gjuhëve të tyre nga dhikri, duave dhe mburojave profetike, duke i dhënë shansin shpirtit të keq që ta

[6] E ka fjalën për Shejhun e tij, Shejhul Islam ibn Tejmijen.

gjejë personin të vetmuar, të ç`armatosur, të zhveshur, ndaj dhe ia arrin të ndikojë tek ai.” (Mbaroi fjala e tij).

Në bazë të argumenteve dhe unanimitetit të dijetarëve të ehli sunetit që i përmendëm për mundësinë e hyrjes së xhinit në trupin e njeriut, i bëhet e qartë lexuesve pasaktësia dhe hedhja poshtë e fjalës së atij që e mohon këtë fakt dhe bëhet i qartë gabimi, në të cilin ka rënë shejh Ali Tantaui, duke e mohuar këtë gjë.

Ai ka premtuar se nëse i bëhet e qartë e vërteta do ta ndërrojë mendimin e tij dhe do t’i përmbahet hakut, le të shpresojmë që pasi ta lexojë atë, të bindet për të vërtetën, e lusim Allahun për ne dhe atë, të na udhëzojë dhe japë sukses.

Gjithashtu në bazë të asaj që thamë bëhet i qartë gabimi i asaj që u botua në gazetën “Nedue” në numrin e saj të datës 14/10/1407, faqe 8, nga Dr. Muhamed Irfan, i cili thoshte se fjala “xhunun” (çmenduri) është fshirë nga fjalori mjekësor, sepse sipas pretendimit të tij: “Hyrja e xhinit në trupin e njeriut dhe të folurit me gjuhën e tij është një koncept shkencor i gabuar 100%”. E gjithë kjo fjalë e tij është e kotë dhe buron nga mosnjohja e fakteve të sheriatit dhe të asaj që kanë shprehur dijetarët e Ehli Sunetit. Fakti që shumë mjekë nuk e njohin këtë çështje ose nuk e miratojnë, nuk përbën ndonjë argument që të

hedhë poshtë këtë çështje, përkundrazi tregon për injorancën e tyre të thellë dhe mosnjohjen e çështjeve, të cilat janë të njohura në rrethin e dijetarëve të besueshëm e të mirënjohur për dituri dhe besueshmëri në çështjet e fesë, madje diçka e tillë është me unanimitet mes Ehli Sunetit, sikurse e komunikoi këtë unanimitet Shejhul Islam Ibn Tejmije, Ebul Hasen el Eshariu etj.

Më lart kemi përmendur fjalën e Ibn Kajimit se mjekët më të mëdhenj të mjekësisë dhe të logjikshmit e tyre e pranojnë këtë fakt dhe nuk e mohojnë, por ata që e mohuan ishin ca mjekë injorantë të ulët, të pavlerë dhe zindikë. Ndaj, o lexues i nderuar, njihu me të vërtetën që shpalosëm dhe kapu pas saj, mos u mashtro pas disa mjekëve injorantë, apo të ngjashëm me ta që flasin pa dije dhe pa fakte, por që kanë si argument të vetëm pasimin e verbër të disa bidatçinjve, apo të disa mjekëve injorantë si puna e tyre. Uallahu Mustean.

**Vërejtje:**

Nga sa thamë më sipër, (hadithe të sakta nga Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, dhe fjalë të dijetarëve) bëhet e qartë se lejohet për personin, i cili po i lexon të sëmurit që t'i flasë xhinit, ta këshillojë dhe ta frikësojë, t'i bëjë thirrje për të pranuar Islamin dhe se kjo nuk bie ndesh me ajetin kuranor në lidhje me lutjen e Sulejmanit: **"… dhe tha "O Zoti im, më fal dhe më dhuro një**

**pushtet që të mos e ketë askush pas meje! Me të vërtetë, Ti je Dhurues i madh!”** [Sad: 35]

Po ashtu, lejohet ta urdhërojë xhinin për të mira, ta ndalojë nga të këqijat dhe lejohet ta godasë, nëse ai refuzon të dalë; të gjitha këto nuk bien ndesh me ajetin e mësipërm, madje mund të jetë vaxhib nëse e konsiderojmë si vetëmbrojtje ndaj agresorit dhe si ndihmë që i jepet atij që i është bërë padrejtësi dhe urdhërim për të mira e ndalimin nga të këqijat, njësoj siç veprohet në këtë rast me njeriun.

E thamë edhe më parë hadithin e saktë në të cilin Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, thotë: *“E shtrëngova shejtanin për fyti aq sa i rrodhën jargët (mbi dorën e Profetit) dhe sikur të mos ishte duaja e vëllait tim Sulejmanit, do ta lidhja që ta shihnin njerëzit në agim.”* dhe në transmetimin e Muslimit nga Ebu Derda, radijAllahu anhu, se Profeti, salallahu alejhi ue sel-lem, tha: *“Më erdhi armiku i Allahut, Iblisi, me një shtizë prej zjarri që të ma ngulte në fytyrë, thashë: “Kërkoj mbrojtje tek Allahu të më ruajë nga ti”, tri herë, pastaj thashë: “Të mallkoj me të gjithë mallkimin e Allahut”, tri herë, ai nuk u tërhoq, atëherë më shkoi në mendje ta kapja dhe uAllahi po të mos ishte lutja e vëllait tim Sulejmanit, ai do të gdhihej i lidhur dhe do luanin me të fëmijët e Medinës”.*

Hadithe të ngjashme ka shumë, po ashtu edhe fjalë të dijetarëve, ndaj shpresoj që me aq sa kemi përmendur të jetë e mjaftueshme dhe bindëse për atë i cili e kërkon të vërtetën. E lus Allahun me emrat e Tij më të mirë dhe me cilësitë e Tij më të larta që të na japë sukses ne dhe të gjithë muslimanëve, që ta kuptojmë fenë dhe të jemi të qëndrueshëm në të. E lusim Atë të na e bëjë të mundur ta rrokim të vërtetën me fjalë dhe me vepra, e të na ruajë ne dhe të gjithë muslimanët nga të folurit pa dituri dhe nga mohimi i gjërave që nuk i dimë. Me të vërtetë Allahu ka fuqi për çdo gjë.

Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi Muhamedin, mbi familjen dhe shokët e tij dhe mbi të gjithë ata që e ndjekin atë!

# Përmbajtja